# Xhemati Musliman Ahmedia

## – një paraqitje e shkurtër –



Xhemati Musliman Ahmedia
i Shqipërisë

*Muslimanët që besojnë se Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] është Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu*

*Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar[as] thotë:*

*"O ju që jetoni në Tokë! O ju të gjitha shpirtrat njerëzore që banoni në Lindje e në Perëndim! Ju bëj thirrje me vendosmëri të plotë, se tashmë e vetmja fe e vërtetë në rruzullin tokësor është Islami dhe i vetmi Zot i vërtetë është Ai që tregoi Kurani, ndërsa profeti që gëzon përjetësi shpirtërore e që zotëron fronin e madhështisë dhe shenjtërisë është Hazret Muhammedi Mustafa (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!). Jeta e tij shpirtërore dhe madhështia e tij e dëlirë na u vërtetua nga fakti se, duke e ndjekur dhe duke e dashur atë, ne gëzojmë shpirtin e shenjtë, komunikimin me Zotin dhe shenjat qiellore".*

("*Tirjakul-Kulub*", "*Ruhani Khezain*", vëll. 15, 2008, f.141)



***Hazret* Mirza Ghulam Ahmed**[as]
Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi
1835 - 1908

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

# Xhemati Musliman Ahmedia
## – një paraqitje e shkurtër –



Çdo ditë që agon e rrit më shumë kureshtjen e njerëzve se çfarë është Xhemati Musliman Ahmedia e përse ai po përhapet në mbarë botën? Cilët janë këta njerëz që flasin për Allahun, të Dërguarin e Tij, Muhammedin[sas], për fenë islame dhe për Imam Mehdiun[as] me aq dashuri e pasion? Ata pohojnë se janë muslimanë të vërtetë dhe dëshmojnë jo vetëm me fjalë se Islami është feja e paqes, e dashurisë dhe e harmonisë ndërfetare, por edhe me vepra mbresëlënëse. Kudo që jetojnë, ata shquhen për bamirësinë, humanizmin dhe qytetarinë shembullore që tregojnë.

Kush e drejton këtë bashkësi dhe si udhëhiqet ajo? Cilat janë burimet e tyre financiare për të realizuar plane madhështore për ta përhapur Islamin në mbarë botën? Një sërë kësisoj dyshimesh dhe pyetjesh, që njerëzit i drejtojnë këtij Xhemati, kërkojnë sqarim dhe informacion të mirëfilltë rreth Xhematit Musliman Ahmedia. Ndaj, kjo broshurë, sado e vogël, është një përpjekje modeste për t'iu përgjigjur shkurtazi këtyre pyetjeve.

# Besimi ynë



**N**e do të shprehim, para së gjithash, besimin tonë në vetë fjalët e themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia:

> *"Ne besojmë se nuk ka të adhuruar tjetër, përveç Zotit të Madhërishëm dhe se udhëheqësi ynë, Hazret Muhammedi i zgjedhur[sas], është i Dërguari i Tij dhe vula e profetëve. Besojmë në ekzistencën e engjëjve, jetën pas vdekjes, ditën e gjykimit, xhenetin dhe xhehenemin. Gjithçka që ka thënë Allahu i Madhërishëm në Kuranin Famëlartë dhe gjithçka që ka thënë Profeti ynë[sa] në lidhje me çështjet e lartpërmendura, besojmë se janë të vërteta. Gjithashtu, besojmë se kushdo që përpiqet t'i heqë apo t'i shtojë qoftë një grimë sheriatit të Islamit, ose të hapë rrugën e dorëheqjes nga detyrimet apo atë të lejimit të ndalimeve, nuk është besimtar dhe vepron kundër Islamit. I këshilloj anëtarët e Xhematit tim, që, me gjithë sinqeritetin e zemrës, të besojnë deklaratën e pastër se "Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, Muhammedi është i Dërguari i Allahut" e të vdesin po me këtë besim; të besojnë të gjithë profetët e të gjithë librat, vërtetësia e të cilëve është e provuar nga Kurani Famëlartë; të kryejnë agjërimin, namazin, zekatin dhe haxhin; t'i përmbushin të gjitha detyrimet e caktuara prej Zotit të Madhërishëm dhe të Dërguarit të Tij[sas]; të ikin prej gjërave të ndaluara dhe t'i përmbahen denjësisht Islamit. Kështu që, e*

*kemi për detyrim të besojmë të gjitha çështjet për të cilat ranë në ujdi të parët e sinqertë të umetit, që shprehën bindjen dhe veprën e tyre, dhe të besojmë të gjitha çështjet që konsiderohen si pjesë e Islamit nga ata që ndjekin në ujdi të plotë praktikën e Profetit[sa]. Këtu sjellim si dëshmi qiellin e Tokën, që kjo është feja jonë".*[1]

Në një libër tjetër, ai thotë:

***"I gjithë thelbi i besimit tonë është se nuk ka të adhuruar tjetër, përveç Allahut, Muhammedi është i Dërguari i Tij.*** *Besimi ynë në këtë botë, të cilën me bekimin dhe mundësinë e Zotit të Madhërishëm do ta kemi edhe kur të largohemi prej saj, është që udhëheqësi dhe mbrojtësi ynë, Hazret Muhammed Mustafai[sas], është vula e profetëve, më i miri i të dërguarve, me dorën e të cilit u përsos feja, si dhe bekimi, që i bën të mundur njeriut rrugën e drejtë dhe takimin me Zotin e Madhërishëm. Ne besojmë fuqimisht se Kurani Famëlartë është vula e të gjithë librave hyjnorë dhe nuk mund t'u hiqet apo t'u shtohet asnjë grimë porosive, kufijve dhe urdhëresave të tij".*[2]

Pra, Xhemati Musliman Ahmedia nuk është ndonjë fe e re, por me fjalë e vepra, ai është vetë Islami.

---

1. *"Ajamus-Sulah", "Ruhani Khezain"*, vëll. 14, f. 323.
2. *"Izala-e-Auham", "Ruhani Khezain",* vëll. 3, f. 169-170.

# Pse lindi Xhemati Musliman Ahmedia?



Allahu i Madhërishëm dhe Profeti Muhammed[sas] kanë dhënë profeci në mënyrë të theksuar, që *umeti* (populli) musliman do të pësojë rënie, aq sa do të zhduket besimi nga kjo botë; Kurani do të mbetet sa për shkrim e këndim; xhamitë do të jenë të shumta e të mbushura me njerëz, por të zbrazëta nga udhëzimi; "dijetarët" do të jenë sherrxhinjtë më të këqij nën kupën e qiellit[3]; muslimanët do të ndahen në 73 grupime, edhe pse do të besojnë në të njëjtin profet e të njëjtin libër. I Dërguari i Allahut[sas] ka thënë se të gjitha grupimet do të shkojnë drejt rrugës së zjarrit, përveç njërit dhe se ky grup i shpëtuar do të jetë ai që do të ndjekë rrugën e tij dhe të sahabëve të tij dhe që do të jetë i denjë për t'u quajtur *"El-xhema'ah"* (bashkësi që ka një udhëheqës në krye).[4] Fatkeqësisht, sot *umeti* musliman, që ishte formuar për dobinë e mbarë njerëzimit, lëngon pikërisht nga këto trazira.

Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia, në një poezi në gjuhën perse, shprehet:

*Mosbesimi po vlon në çdo anë, sikur ushtritë e Jezidit*
*Besimi i vërtetë po lëngon, i papërkrahur, sikur Zejnul Abidini*

3. "*Mishkat*", Kitabul-Ilm.
4. "*Tirmidhiu*", Kitabul-Iman dhe "*Sunen Ebu Daudi*".

*Burrat e fuqishëm të zënë me jetën luksoze*
*Të gëzuar e të ngazëllyer pranë bukurosheve*
*"Dijetarët", në luftë me njëri-tjetrin natë e ditë*
*Të dëlirët, krejtësisht në harresë nga nevoja e besimit*
*Çdo shpirt po pushtohet nga dëshirat e veta*
*E besimin e lënë mënjanë, e sulmojnë armiqtë nga prita*
*Besimi po ju shkatërrohet, po ju mbërthen bota e vdekshme*
*Eh, kjo qenka shenjë islame, o muslimanë?!*[5]

Kjo situatë e trazuar katërçipërisht, pa dyshim që do të dëshpëronte shumëkënd, por muslimanët ahmedianë i nxit akoma më shumë në besim, sepse pikërisht kjo ishte parashikuar nga Kurani Famëlartë dhe nga Profeti Muhammed[sas]. Neve na shtohet besimi edhe më shumë, sepse ata na qetësuan me profeci të gëzueshme të ardhjes së Imam Mehdiut e të Mesihut të Premtuar, që sipas tyre, do të ishte e vetmja zgjidhje e kësaj situate. Kështu, surja 62 "El-Xhuma" shpreh se Zoti i Plotfuqishëm dhe i Urtë dërgoi Profetin Muhammed[sas] te një popull analfabet, që ai t'ia lexonte shenjat e Allahut, ta pastronte, t'ia mësonte librin dhe urtësinë. Më pas ajo parashikon:

> *"Ai e dërgoi atë edhe te të mëvonshmit, të cilët ende nuk u janë bashkuar. Ai është i Plotfuqishmi, i Urti. Ky është bekimi i Allahut, Ai ia jep kujt të dojë. Dhe Allahu zotëron bekim të madh".*[6]

*Sahabët* e pyetën Profetin[sas]: "Cilët do të jenë të mëvonshmit?" Profeti Muhammed[sas] duke vënë dorë mbi supin e Hazret Selmanit pers, pra, të vetmit joarab që ishte i pranishëm aty, u përgjigj:

---

5. "*Fat'he-Islam*", "*Ruhani Khezain*", vëll. 3, f. 45.
6. *Kurani Famëlartë* 62:4-5.



*"Nëse besimi do të shkojë edhe në yllin Thurej-ja, një burrë ose disa burra nga Persia do ta rivendosin atë në Tokë".*[7]

Pra, Zoti i Madhërishëm ka treguar se nuk do ta linte Islamin, fenë e Tij të vërtetë, të shkonte drejt rënies dhe të ndihej i pambrojtur. Por Ai do të shfaqte fuqinë e madhështisë së tij me anë të Imamit të kohës dhe përmes tij do ta bënte Islamin triumfues anembanë botës. Ky mision do të kryhej me anë të lutjeve të tij dhe jo me luftëra të përgjakshme. Me këtë qëllim, Zoti dërgoi në kohën e duhur Hazret Mirza Ghulam Ahmedin[as] (1835-1908), i cili ishte me origjinë perse.

7. *"Buhariu"*, Tefsiril-Kuran, Bab Suretul-Xhuma, vëll. 3, f. 1560, Shtypshkronja "El-Asrij-ja", Bejrut.

Përveç profecisë së përçarjes së muslimanëve, i Dërguari i Allahut[sas] në mënyrë të përsëritur paralajmëroi se muslimanët do të përballen me *Dexhalin* (mashtrues i madh), të cilin e quajti si një ndër rreziqet më të mëdha të të gjitha kohërave. Kjo, sepse ai do ta pushtonte botën dhe do të largonte prej saj besimin e vërtetë. Hazret Imam Mehdiu[as] na dha kuptime të vërteta të profecisë rreth *Dexhalit*, rreth gomarit të tij dhe rreth shenjave të tjera të ardhjes së Imam Mehdiut, shumica e të cilave janë përmbushur në kohët tona. Këto paralajmërime, nëse studiohen nga këndvështrimi që dha Hazret Imam Mehdiu[as], që është bazuar mbi ajetet kuranore, hadithet e Profetit Muhammed[sas] dhe logjikën e shëndoshë, del që Hazret Profeti Muhammed[sas] në profecinë e *Dexhalit* nuk ka folur për shfaqje të mbinatyrshme, por duke përdorur metafora të përsosura, ka parashikuar që para një mijë e katërqind vitesh zhvillimet revolucionare të kohës sonë, shpikjen e mjeteve të transportit, mjetet bashkëkohore të komunikimit, revolucionin e shtypit dhe medies, arritjet e mëdha në fushën e astronomisë, luftërat me armë zjarri e me bomba bërthamore etj.



*Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe Muhammedi është i Dërguari i Allahut.*

# Deklaratat e Imam Mehdiut dhe Mesihut të Premtuar[as]



Me udhëzimin hyjnor, në vitin 1889, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] themeloi Xhematin Musliman Ahmedia.

Duke u betuar në emër të Zotit të Madhërishëm, ai deklaroi:

> *"Betohem për Zotin e Nderuar e të Plotfuqishëm, që është armik i gënjeshtrës dhe që shkatërron gënjeshtarin, që unë jam prej Tij. Kam ardhur prej Tij në kohën e duhur. Jam ngritur me urdhrin e Tij. Ai është me mua në çdo hap. Ai nuk do të më lërë të shkatërrohem as unë e as Xhemati im, derisa të përmbushë gjithë misionin e Tij që ka marrë përsipër".*[8]

Dhe tha:

> *"Pasha Atë Zot që më ka dërguar, trillimi në emrin e të cilit është punë e të mallkuarve, se Ai më ka dërguar si Mesih të Premtuar".*[9]

Në një vend tjetër thotë:

> *"Përmes shpalljes hyjnore më është njoftuar qartësisht, se unë jam ai Mesih, që i ishte premtuar këtij umeti që nga fillimi dhe ai Mehdi përfundimtar që ishte caktuar prej Zotit, i cili në kohën e rënies së Islamit dhe të devijimit të muslimanëve,*

8. "*Arba'in*", *pj. II*, "*Ruhani Khezain*", vëll. 17, f. 348.
9. *"Ek Ghalati Ka Izaalah"*, "*Ruhani Khezain*", vëll. 18, f. 210.

*do të udhëzohej drejtpërdrejt prej Zotit dhe do t'ua paraqiste njerëzve sofrën shpirtërore edhe një herë, ardhja e të cilit ishte parashikuar nga vetë i Dërguari i Allahut*[sas] *një mijë e treqind vjet më parë".*[10]

Duke keqkuptuar profecinë e riardhjes së Profetit Isa[as], muslimanët në përgjithësi presin Isain[as] e kaluar para dy mijë vjetësh të zbresë fizikisht prej qiellit. Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] provoi me argumente të pathyeshme nga Kurani dhe thëniet e Profetit Muhammed[sas], se Isai, biri i Merjemes, ka ndërruar jetë dhe se ardhja e tij e dytë është metaforë. Po ashtu, ai sqaroi se Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu nuk do të ishin dy persona të ndryshëm, por dy detyra të ndryshme të të njëjtit person, siç e pohon edhe hadithi i Profetit Muhammed[sas]:

*"Mehdiu nuk është tjetër, përveçse Isai, i biri i Merjemes".*[11]

Në një hadith tjetër tha:

*"Si do të jetë gjendja juaj, kur biri i Merjemes do të zbresë mes jush dhe ai do të jetë Imami juaj prej jush".*[12]

Se çfarë do të thotë që Isai, biri i Merjemes, do të jetë Imam prej muslimanëve, kjo sqarohet në "Muslim":

*"Domethënë, ai do t'ju udhëheqë me anë të Librit të Zotit tuaj dhe me anë të praktikës së Profetit tuaj*[sa]*".*[13]

Po ashtu, Hazret Mesihu i Premtuar[as] sqaroi se nuk do të vinte ndonjë Mehdi gjakatar për t'u mundësuar bujshëm muslimanëve

---

10. *"Tadhkiratush-Shehadatejn"*, *"Ruhani Khezain"*, vëll. 20, f. 3-4.
11. *"Sunen Ibni Maxha"*, Kitabul-Fiten, Bab Shidetiz-Zeman, vëll. 2, f. 1341.
12. *"Sahih Buhariu"*, Libri i Pejgamberëve, nr. i hadithit 3449.
13. *"Sahih Muslim"*, Kitabul Iman, Bab Nuzul Isa Ibni Merjem.

thesaret fizike të botës, por si çdoherë, i caktuari i Zotit do të shfaqej i përulur dhe do t'u shpërndante bollshëm thesaret shpirtërore. Me ardhjen e tij u provua se Zoti i Madhërishëm e mbështet fuqimisht Islamin, fenë e tij të gjallë, Kuranin, Librin e Tij përfundimtar dhe Profetin Muhammed[sas], të Dërguarin e Tij bekimplotë.

Hazret Imam Mehdiu[as] pohon:

> *"Zoti ynë është Ai që jeton edhe tani, siç ka jetuar më parë. Ai flet edhe tani, siç ka folur më parë. Ai dëgjon edhe tani, siç ka dëgjuar më parë. Është shumë e gabuar kur thuhet se tani Ai dëgjon, por nuk flet. Në të vërtetë, Ai edhe dëgjon, edhe flet. Të gjitha atributet e Tij janë të përhershme dhe të pavdekshme. Asnjë nga atributet e tij nuk është i shfuqizuar e as nuk do të shfuqizohet kurrë".*[14]

Ky komunikim i bekuar, sipas Imam Mehdiut[as], tashmë është i kushtëzuar vetëm me Islamin. Dhe shton:

> *"O ju që jetoni në Tokë! O ju të gjitha shpirtrat njerëzore që banoni në Lindje e në Perëndim! Ju bëj thirrje me vendosmëri të plotë, se tashmë e vetmja fe e vërtetë në rruzullin tokësor është Islami dhe i vetmi Zot i vërtetë është Ai që tregoi Kurani, ndërsa profeti që gëzon përjetësi shpirtërore e që zotëron fronin e madhështisë dhe shenjtërisë është Hazret Muhammedi Mustafa (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!). Jeta e tij shpirtërore dhe madhështia e tij e dëlirë na u vërtetua nga fakti se, duke e ndjekur dhe duke e dashur atë, ne gëzojmë shpirtin e shenjtë, komunikimin me Zotin dhe shenjat qiellore".*[15]

14. *"Testamenti"*, Prishtinë, 2011, f. 12-13.
15. *"Tirjakul-Kulub"*, "*Ruhani Khezain*", vëll. 15, 2008, f.141.




Duke treguar veten si shembull, Hazret Imam Mehdiu[as] thotë për fuqinë bekuese të Profetit Muhammed[sas] se:

*"Po të mos isha nga umeti i Profetit Muhammed[sas] dhe po të mos e ndiqja atë, kurrsesi nuk do ta gëzoja bekimin e komunikimit me Zotin, edhe sikur t'i kisha veprat sa krejt malet e botës".*[16]

16. *"Taxhalijat-e-Ilahija"*, "*Ruhani Khezain*", vëll. 20, f. 411-412.

# Vërtetësia e Imam Mehdiut[as]



Vërtetësia e Imam Mehdiut dhe e Mesihut të Premtuar[as], në radhë të parë, është vetë koha që kërkon Imamin e saj. Ai thotë:

*Ishte koha e Mesihut dhe jo e dikujt tjetër*
*Po të mos vija unë, do të vinte dikush tjetër*

Shumica e shenjave të parashikuara rreth ardhjes së tij si ardhja e Dexhalit, rënia e muslimanëve, mbizotërimi i fesë së krishterë, rënia e tërmeteve, tymi etj., janë përmbushur tashmë.[17]

Zoti i Madhërishëm shfaqi edhe shenjën qiellore për vërtetësinë e tij, shenjë e cila ishte parashikuar nga Profeti Muhammed[sas]. Ai tha se për Mehdiun e tij dielli dhe hëna do të eklipsoheshin në ditët e caktuara brenda të njëjtit muaj, e pikërisht në muajin e ramazanit.[18] Kjo shenjë qiellore u përmbush gjatë jetës së Hazret Imam Mehdiut[as] në ramazanin e vitit 1894.

Përveç kësaj, profeci të ndryshme që ka dhënë Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar[as] në kuadër të përparimit të Xhematit, me ndihmën hyjnore, janë përmbushur dhe vijojnë të përmbushen deri më sot, duke siguruar dëshmi të qarta të vërtetësisë së tij.

17. Ju ftojmë të lexoni më hollësisht për këtë temë në ueb-faqen tonë.
18. "*Sunan Darqutni*", Kitabul-Eidain, Bab Salatul-Husufi uel-Kusuf.

# Xhihadi i vërtetë në kohën e Mesihut të Premtuar[as]



Ndër profecitë e Profetit Muhammed[sas] në lidhje me Mesihun e Premtuar, është edhe ajo, që ai do t'i jepte fund xhihadit me armë, d.m.th., luftës fetare. Kjo, për shkak se xhihadi me armë në kohën e tij nuk do të ishte i nevojshëm, sepse në çdo vend të botës do të kishte liri fetare. Ishte Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] para një shekulli, ai që u bëri thirrje muslimanëve që të heqin dorë nga xhihadi me armë, pasi pena dhe argumenti duhet të jenë armët e muslimanit për të luftuar kundërshtarët e tij.




Deklarata e tij bazohet në parimet e Kuranit Famëlartë, i cili e cilëson përhapjen e mesazhit të Islamit me anë të argumentit si një xhihad madhor. Zoti i drejtohet Profetit Muhammed[sa] duke thënë:

> *"Mos i ndiq mohuesit dhe bëj përpjekje kundër tyre me anë të këtij (Kurani), pra një xhihad madhor!"*[19]

Ai u shpreh:

> *Dëgjoni! Unë kam ardhur te ju me një urdhër dhe ai është që, tani e tutje, t'i jepet fund xhihadit me armë, kurse xhihadi kundër nefsit të vazhdojë. Këtë nuk po e them nga vetja, por kjo është dëshira e Zotit. Mendoni për hadithin e "Sahih Buhariut", i cili, në lidhje me Mesihun e Premtuar, thotë:* يضع الحرب
>
> *"Kur do të vijë Mesihu, do t'u japë fund luftërave fetare".*[20]

---

19. *Kurani Famëlartë* 25:53.
20. *"Mexhmua Ishtiharat"*, vëll. 3, f. 233.




Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba],
gjatë fjalimit të tij në evenimentin e Parlamentit Evropian

# Xhemati Musliman Ahmedia dhe paqja



Një ndër objektivat kryesorë të Xhematit Musliman Ahmedia është përhapja e paqes në botë me të gjitha mundësitë e tij. Duke qenë se Islam, gjithashtu, do të thotë të përhapësh paqe e siguri, Xhemati Musliman Ahmedia i konsideron pjesë të besimit përpjekjet që bën në këtë kuadër. Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar[as] thotë:

> *"Parimi ynë është që të tregojmë dhembshuri ndaj të gjithë njerëzimit".*[21] *"Unë deklaroj për të gjithë muslimanët, të krishterët, hindutë dhe arjatë, se unë nuk kam asnjë armik në këtë botë. Unë i dua njerëzit me atë dashuri që mund të ketë një nënë e mëshirshme për fëmijët e saj, madje edhe më shumë. Vetëm se jam armik i doktrinave të pavërteta që përdhosin të vërtetën. Dashamirësia për njerëzimin është detyra ime, ndërsa shpërfillja ndaj gënjeshtrës, shirkut, mizorisë dhe çdo vepre të keqe, padrejtësisë dhe sjelljes së keqe janë parimet e mia".*[22]

Në thelb **"dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd"** është motoja unike e Xhematit Musliman Ahmedia, e mbështetur me sjellje e vepra dhe një mesazh që ne besojmë se është bazë për paqe të qëndrueshme.

---

21. *"Siraxhi Munir"*, *"Ruhani Khezain"*, vëll. 12, f. 28.
22. *"Arba'in 1"*, *"Ruhani Khezain"*, vëll. 17, f. 344.

# Kalifati Ahmedia



Në Kuranin Famëlartë Zoti i Madhërishëm ka premtuar:

> *"Allahu u ka premtuar atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, se do t'i bëjë patjetër kalifë në Tokë, ashtu siç i ka bërë kalifë ata që ishin para tyre. Ai do t'ua përforcojë fenë e tyre, të cilën e ka pëlqyer për ta dhe do t'ua shndërrojë frikën e tyre në siguri".*[23]

Hazret Profeti Muhammed[sas] ka parashikuar:

> *"Profetizmi do të mbetet midis jush, aq sa e do Allahu. Më pas, vetëm kur të dojë Ai, do ta marrë atë. Pastaj do të vendoset kalifati që vjen pas profetizmit, dhe do të mbetet aq sa do të dëshirojë Zoti. E më pas Zoti do ta ndërpresë atë. Pastaj ajo do të ndiqet nga një mbretëri tiranike. Ajo do të qëndrojë aq sa ka vendosur Allahu e pastaj Allahu i Lartësuar do t'i japë fund asaj. Mandej do të vendoset një tjetër mbretëri despotike, dhe kjo do të mbetet për aq kohë sa dëshiron Allahu e pastaj Allahu i Lartësuar do t'i japë fund asaj e do të vendoset Kalifati që vjen përmes profetizmit. Pastaj, i Dërguari i Allahut[sas] heshti".*[24]

23. *Kurani Famëlartë* 24:56.
24. *Musned Ahmedi*, vëll. 6, f. 285; Musned En-Numan Ibni Beshir, nr. i hadithit 18596, Bejrut, 1998.




**Hazret Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba], gjatë fjalimit të tij në Qendrën Ushtarake të Ushtrisë Federale në Koblenz, Gjermani.**




Sipas këtyre parashikimeve madhore, kur ndërroi jetë Hazret Imam Mehdiu[as] më 1908, u vendos sistemi i Kalifatit në Xhematin Musliman Ahmedia, nën mbrojtjen dhe udhëheqjen shpirtërore të të cilit, Xhemati ka shënuar arritje të jashtëzakonshme gjatë historisë së tij mbinjëshekullore. Deri më tani pesë kalifët e tij, njëri pas tjetrit, e udhëhoqën Xhematin dhe u angazhuan tërësisht në përmbushjen e misionit të përhapjes së Islamit.

# Udhëheqësi ynë i tanishëm, pishtar i paqes



Udhëheqësi botëror i tanishëm i këtij Xhemati, Hazret Mirza Masrur Ahmedi (Mirza Masroor Ahmad), (Allahu e ndihmoftë!), shquhet si pishtar i paqes. Para se të bëhej Kalif, ai i shërbeu njerëzimit në zonat më të varfra të Afrikës, duke jetuar atje për vite me radhë. Ai shquhet për veprimtarinë e tij për të promovuar paqen në mbarë botën. Për këtë qëllim, ai ka mbajtur fjalime në Senatin Amerikan të Kapitol Hillit (qershor 2012), në Parlamentin Europian (dhjetor 2012), në Parlamentin Britanik (tetor 2008 dhe qershor 2013), në Qendrën Ushtarake të Gjermanisë (maj 2012) dhe në shumë kuvende të tjera të shteteve të mëdha e të vogla të botës. Ai, gjithashtu, u është drejtuar liderëve kryesorë të botës me anë të letërkëmbimeve, duke u bërë thirrje për të bashkëpunuar për pajtimin dhe shuarjen e konflikteve që kanë kapluar botën.[25] Kalifi i Xhematit Musliman Ahmedia gjithashtu nxit që njerëzit ta njohin Krijuesin e tyre dhe t'u shërbejnë krijesave të Tij. Ai, gjithashtu, u drejtohet besimtarëve muslimanë çdo të premte përmes fjalimit të tij të xhumasë, fjalim i cili transmetohet drejtpërdrejt në mbarë botën, përmes tri kanaleve televizive të Xhematit Musliman Ahmedia.[26]

25. Një përmbledhje e fjalimeve dhe e letrave të tij tashmë është botuar në shqip me titullin *"Kriza botërore dhe rruga drejt paqes"*.
26. Përkthimin në shqip të këtyre fjalimeve mund ta gjeni në ueb-faqen tonë.

**Z. Martin Schulz, Kryetar i Parlamentit Evropian, duke u takuar me Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba]**

**Hazret Mirza Masrur Ahmed, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba], gjatë fjalimit të tij në Parlamentin Evropian**

# Disa nga arritjet e Xhematit Musliman Ahmedia



Pavarësisht nga kundërshtimet e ashpra gjithnjë në rritje, Xhemati Musliman Ahmedia vazhdon të rritet, njësoj siç kanë triumfuar të gjitha xhematet e themeluara më parë nga Zoti. Anëtarët e tij po dëshmojnë trimërinë e besimit dhe janë të gatshëm për të paguar çdo sakrificë për të përhapur paqen dhe Islamin e vërtetë anembanë botës. E gjithë kjo përbën një tjetër dëshmi të vërtetësisë së këtij Xhemati të bekuar. Është Zoti i Madhërishëm, Ai që e forcoi fenë e Tij përmes Imam Mehdiut[as], Kalifatit dhe Xhematit të tij.




Duke gëzuar një mbështetje të fuqishme të Zotit, aktualisht nën drejtimin frymëzues të Kalifit V të Mesihut të Premtuar (Allahu e ndihmoftë!), ky Xhemat ka hedhur hapa të mëdhenj në të gjitha drejtimet. Shpirtrat fisnike nga të gjitha skajet e botës po hyjnë në fenë e Zotit përmes Ahmediatit. Vetëm gjatë vitit 2014, mbi pesëqind mijë njerëz aderuan në Ahmediat. Xhemati Musliman Ahmedia tashmë gjendet në 206 vende të botës dhe kjo shifër vijon të rritet. Brenda një shekulli, ky Xhemat ka botuar përkthimin e Kuranit të Shenjtë në më shumë se 70 gjuhë të botës. Pjesa më e madhe e anëtarëve të Xhematit, burra, gra dhe fëmijë, kontribuojnë me të ardhurat dhe me kohën e tyre për t'i shërbyer Islamit me anë të ndërtimit të xhamive, themelimit të qendrave të misionit, përgatitjes së predikuesve, ngritjes së shtypshkronjave, organizimit të konferencave të mëdha etj. Por, gjithashtu, edhe duke i shërbyer njerëzimit e duke ndërtuar për ta qendra arsimore, spitale, fshatra

modele e puse uji në vendet afrikane, dhe në një sërë fushash të tjera humanitare.

Xhematit Musliman Ahmedia është i vetëdijshëm se sukseset dhe arritjet e tij nuk janë për shkak të përpjekjeve të tij, por falë ndihmës së Zotit, në përputhje me premtimet e Tij, dhe falë udhëheqjes së Kalifatit.

Me anë të platformës satelitore MTA (*Muslim Television Ahmadiyya, International*) dhe mjeteve më të fundit teknologjike, mësimet e vërteta të Islamit po përhapen në të gjitha vendet e botës.



**Z. Stephen Harper, Kryeministër i Kanadasë**
**me Hazret Mirza Masrur Ahmedin, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba]**

**Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba], gjatë fjalimit të tij**
**në Grand Hall, në Parlamentin e Zelandës së Re, më 4 nëntor 2013.**

**Zv/kryeministër i Britanisë Z. Nick Clegg gjatë diskutimit me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba], në Dhomën e Komunëve, Londër, më 11 qershor 2013.**

**Kryebashkiaku i Londrës Z. Boris Johnson me Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba] në Simpoziumin e 9[të] për paqen, në Londër.**

# Burimet financiare



Për sa u përket burimeve financiare, duhet të dimë se Xhemati Musliman Ahmedia mbështetet plotësisht nga sakrificat shembullore të anëtarëve të tij, që ata dhurojnë nga të ardhurat e tyre të pastra, për t'i shërbyer Islamit dhe njerëzimit. Xhemati nuk merr asnjë qindarkë nga organizatat e tjera apo qeveritë e botës. Një pjesë e madhe e anëtarëve të Xhematit i dedikojnë një të dhjetën e çdo të ardhure të tyre shërbimit ndaj Islamit dhe njerëzimit. Kjo frymë dedikimi po vlon kaq shumë brenda këtij Xhemati, saqë anëtarët e tij, përveç kontributeve financiare, kontribuojnë edhe me kohën e tyre. Madje disa ua përkushtojnë plotësisht ose tërësisht jetën e tyre shërbimeve ndaj Islamit dhe njerëzimit. Hartimi i buxheteve dhe shpenzimi i tyre bëhet nën udhëheqjen e bekuar të Kalifit të kohës.



# Porosia e të Dërguarit të Allahut[sas] në lidhje me Imam Mehdiun



Tashmë shenjat janë përmbushur. Koha ka ardhur. Muslimanët kanë nevojë të madhe për të pasur udhëheqjen shpirtërore të Imam Mehdiut, për të gjetur drejtimin e duhur, për të pasur edhe një herë kontakt me Zotin e Madhërishëm. Zoti, sipas premtimeve të Tij, e ka dërguar Imamin e kohës dhe ai është Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as]. Pranimi i tij është shumë i rëndësishëm për muslimanët. Prandaj, i Dërguari i Allahut[sas] u ka lënë amanet të gjithë muslimanëve për Imam Mehdiun[as], duke thënë:

*"Kur ta shikoni, binduni atij, edhe sikur t'ju duhet të zvarriteni barkas maleve të mbuluara me borë, sepse ai është Mehdiu, Kalifi i Allahut".*[27]

Ndërsa në një vend tjetër thotë:

> *"Kushdo nga ju që gjen Isain, birin e Merjemes, le t'ia përcjellë selamin prej meje".*[28]

Duke nënvizuar rëndësinë e nënshtrimit ndaj Imam Mehdiut[as], i Dërguari i Allahut[sas] thotë:

*"Ai që i bindet Imam Medhiut, është sikur të më bindet mua, ndërsa ai që e kundërshton atë, është sikur të më kundërshtojë mua".*[29]

I Dërguari i Allahut[sas] ka thënë:

---

27. *Sunen Ibni Maxha*, vëll. V, nr. 4084, shtypshkronja "Darussalam", Riad, 2007.
28. *El-Mustadrak Alas-Sahihejn,* Imam Muhammed bin Abdullah el-Hakim, nr. 8700, Darul Harmejn, Kajro, 1997.
29. *Baharul-Anwar*, vëll. 13, f. 17.



*“Ai që vdes pa pasur Imam* (të caktuar prej Zotit), *është njësoj sikur vdes në injorancë”.*[30]

Hazret Hudhejfa[ra] kur e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut[sas] se çfarë duhet të bënte në rast se do të gjendej midis *fitneve* dhe çrregullimeve të muslimanëve, ai i qe përgjigjur:

*“Të jepet detyra që t’i bashkohesh Xhematit të muslimanëve dhe Imamit të tyre”.*[31]

30. *Musned Ahmed bin Hanbeli*, vëll. 4, f. 96.
31. *Buhariu*, Kitabul-Manakib, Bab Alaamatin-Nubuvati fil-Islam, nr. i hadithit 3411.

# E ardhmja e Xhematit Musliman Ahmedia



Rreth të ardhmes së ndritur të Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu[as] thotë:

> *"Zoti i Lartësuar më ka lajmëruar vazhdimisht, se Ai do të më lartësojë shumë mua, do të vendosë në zemrat e njerëzve dashurinë ndaj meje, do të përhapë Xhematin tim në mbarë botën. Ai do t'i japë Xhematit tim epërsi mbi të gjitha xhematet e tjera dhe do t'i bëjë anëtarët e Xhematit tim të shkëlqejnë aq shumë në dije e njohje, saqë ata do t'u mbyllin gojën të gjithëve përmes dritës së vërtetësisë së tyre dhe përmes argumenteve dhe shenjave të tyre të qarta. Çdo popull do të pijë ujë nga ky burim dhe ky Xhemat do të zgjerohet dhe do të përhapet me shpejtësi, derisa të shtrihet në mbarë Tokën. ...Zoti m'u drejtua mua dhe më tha: "Unë do të të bekoj kaq shumë, saqë edhe mbretërit do të kërkojnë bekime prej rrobave të tua".*[32]

Në një libër tjetër ai proklamon:

> *"Shikoni se po vjen ajo kohë, madje është shumë afër, kur Zoti do ta shquajë shumë këtë Xhemat në botë dhe ky Xhemat do të përhapet në Lindje e në Perëndim, në Veri e në Jug dhe do të jetë po ky Xhemat, që do të njihet me emrin Islam. Këto fjalë nuk*

32. *Taxal-lijat-e-Ilahija*", "*Ruhani Khezain*", vëll. 20, f. 409.

*janë të njeriut, por janë të Atij Zoti, për të cilin asgjë nuk është e pamundur".*[33]

Zoti i Madhërishëm do t'i bekojë shumë edhe nga cilësia, edhe nga sasia, ata që do të përqafojnë këtë Xhemat duke bërë besëlidhje *(bejt)* në dorën e Imam Mehdiut ose të Kalifit të tij. Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar[as] thotë:

*"Ky grup do të jetë një grup i çiltër i Tij. Ai Vetë do t'i përforcojë anëtarët e këtij grupi përmes Shpirtit të Tij; do t'i pastrojë nga jeta e fëlliqtë dhe do t'u japë mundësinë për një ndryshim të pastër në jetën e tyre... Ai do ta zgjerojë shumë këtë grup, duke sjellë mijëra e mijëra njerëz të sinqertë në të. Ai Vetë do ta vadisë dhe do ta rrisë atë, aq sa numri dhe bereqeti i tyre do të ngjallë habi te shikuesit".*[34]

*"Dëgjoni, o njerëz! Kjo është profecia e Atij që ka krijuar tokën dhe qiellin. Ai do ta përhapë këtë Xhemat të Tij në të gjitha shtetet dhe anëtarëve të tij do t'u japë triumf përmes provës dhe argumentit. Po vijnë ditët, madje janë afër, kur në botë do të mbetet vetëm kjo fe, që do të kujtohet me nderim. Zoti do ta bekojë jashtëzakonisht shumë këtë fe dhe këtë xhemat dhe do të bëjë të dështojë çdokënd që përpiqet ta asgjësojë atë. Ky triumf do të vijojë, derisa të vijë kiameti".*[35]

*"Mbani mend! Askush nuk do të zbresë nga qielli. Të gjithë kundërshtarët tanë që sot janë të gjallë, do të vdesin, por asnjëri nga ata nuk do ta shohë Isain, birin e Merjemes, duke zbritur*

---

33. *"Tuhfa-e-Guladvija" "Ruhani Khezain"*, vëll. 17, f. 182.
34. *"Maxhmua Ishtiharat"*, vëll. 1, f. 192.
35. *"Tedhkeratush-Shahadatejn", "Ruhani Khezain"*, vëll. 20, f. 66.

*nga qielli. Pastaj pasardhësit e tyre që do të mbeten, edhe ata do të vdesin, por asnjëri prej tyre nuk do ta shohë Isain, birin e Merjemes, duke zbritur nga qielli. Pastaj edhe fëmijët e fëmijëve të tyre do të vdesin, por edhe ata nuk do të mund ta shikojnë birin e Merjemes duke zbritur nga qielli. Atëherë Zoti do të fusë frikë në zemrat e tyre dhe ata do të detyrohen të reflektojnë: "Edhe ditët e mbizotërimit të kryqit kanë kaluar dhe bota ka ndryshuar krejtësisht, por biri i Merjemes sërish nuk zbriti nga qielli"! Atëherë, njerëzit e mençur do ta braktisin këtë besim. As tre shekuj që nga sot nuk do të kenë kaluar, kur ata që po presin Isain, qofshin muslimanë, qofshin të krishterë, të dëshpëruar dhe të pikëlluar, do të heqin dorë prej këtij besimi të rremë. Atëherë në botë do të mbetet vetëm një fe dhe vetëm një udhërrëfyes. Unë kam ardhur sa për të mbjellë një farë. Ajo tashmë është mbjellë nga dora ime. Tani ajo do të rritet, do të lulëzojë dhe askush nuk mund ta pengojë zhvillimin e saj".*[36]

36. *"Tedhkeratush-Shehadatejn"*, *"Ruhani Khezain"*, vëll. 20, f. 67.

اِسۡمَعُوۡا صَوۡتَ السَّمَاءِ جَاءَ الۡمَسِیۡح جَاءَ الۡمَسِیۡح

نیز بشنو از زمیں آمد امام کامگار

*Dëgjoni zërin e qiellit:*
*Erdhi Mesihu!*
*Erdhi Mesihu!*
*Edhe Toka po kumbon:*
*Erdhi Imami i mbarë!*

---

(Hazret Mirza Ghulam Ahmed[as],
*"Durr-e-Themin"*, f. 30)

# Zbulojeni të vërtetën



Në fund, po ju lëmë nën mbrojtjen e Zotit, duke shpresuar se do të vazhdoni të shkoni drejt burimit, derisa të gjeni të vërtetën. Mos i besoni të pavërtetat, trillimet dhe paragjykimet që janë përhapur kundër Xhematit Musliman Ahmedia, pa i vërtetuar dhe studiuar vetë. I Dërguari i Allahut[sas] ka thënë: *"Ajo që ke dëgjuar, nuk është njësoj me atë që ke parë"*.[37] Prandaj, ju bëjmë ftesë me shumë sinqeritet e dashuri, që të hulumtoni vetë pa paragjykim, për të kërkuar të vërtetën dhe të luteni sa më shumë që Zoti i Madhërishëm ta mbështesë fenë e Tij dhe të na mundësojë ne të gjithëve për ta pasur atë! Amin!

37. *El-Mustadrik Ales-Sahihejn*, Kitabut-Tefsir, Tefsir Suretul-A'raf.

*Xhamia "Bejtul Evel" e Xhematit Musliman Ahmedia në Tiranë, Shqipëri*

# DHJETË KUSHTET
## E ANËTARSIMIT (BEJTIT) NË XHEMATIN MUSLIMAN AHMEDIA

Të parashtruara nga
Hazret Mirza Ghulam Ahmed Kadiani[as]
Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu

*Bejtbërësi* (i betuari) me zemër të sinqertë duhet të marrë zotim se:

1) Do të qëndrojë larg *shirkut*[1] deri në vdekje.

2) Do të rrijë larg gënjeshtrave, kurvërisë, të hedhurit shikim të keq dhe çdolloj mosbindjeje, pandershmërie, padrejtësie, tradhtie, çoroditjeje dhe rebelimi; ai nuk do të mposhtet nga sulmet e epsheve, sado të fuqishme që të jenë ato.

3) Sipas urdhrit të Zotit dhe të të Dërguarit të Tij[sas], do të falë pesë namazet e përditshme, do të mundohet të falë edhe namazin e *tahaxhudit*[2], do t'i dërgojë *salavat* Profetit të Allahut[sas], vazhdimisht do të kërkojë falje e ndjesë prej Allahut për mëkatet e tij, dhe çdo ditë, duke përkujtuar bekimet dhe dhuntitë e Allahut, do ta lavdërojë dhe do ta madhërojë Atë.

---

1. D.m.th. nuk do të adhurojë askënd përveç Allahut të Madhërishëm.
2. Namaz vullnetar që falet në pjesën e fundit të natës, para namazit të *sabahut*.

4) Në asnjë mënyrë, as me fjalë e as me dorë, nuk do t'i trazojë e t'i shqetësojë krijesat e Allahut në përgjithësi dhe muslimanët në veçanti.

5) Do të jetë besnik i Allahut në çdo situatë pikëllimi ose gëzimi, fatmirësie a fatkeqësie dhe gjithnjë do të pajtohet me pëlqimin e Allahut. Do të jetë i gatshëm në rrugën e Tij për të pranuar çdo poshtërim, mjerim dhe pikëllim. Po të ballafaqohet me ndonjë fatkeqësi, nuk do të largohet prej Tij, por, përkundrazi, do të ecë përpara.

6) Do të largohet prej zakoneve dhe epsheve dhe do të pranojë vetëm autoritetin e Kuranit të Shenjtë. Do të punojë sipas porosive të Allahut dhe të të Dërguarit të Tij[sas].

7) Do të heqë dorë tërësisht nga egoizmi dhe armiqësia, dhe jetën do ta kalojë me modesti, me përulësi, me zemërbardhësi, me vetëpërmbajtje dhe me butësi.

8) Besimin, nderin e besimit dhe dhembshurinë ndaj Islamit do t'i dojë më shumë sesa pasurinë e tij, nderin e tij, fëmijët e tij dhe çdo të dashur të tij.

9) Vetëm për hir të Allahut, do të angazhohet për të mirën e krijesave të Allahut, me sa të ketë mundësi, me anë të aftësive dhe të bekimeve të fituara prej Allahut, do t'u sjellë dobi të gjithë njerëzve.

10) Vetëm për hir të Allahut, do të ketë lidhshmëri vëllazërore me mua duke m'u bindur në të gjitha urdhrat e drejtë dhe, deri në vdekje do të qëndrojë besnik ndaj kësaj lidhshmërie dhe do të dalë aq i shkëlqyer në të, saqë nuk do të gjejmë shembull të tillë në ndonjë lidhje tjetër miqësore e farefisnore në këtë botë.

*("Mexhmua Ishtiharat",* vëll. I, f. 189-90*)*

*I Dërguari i Allahut[sas] duke lajmëruar për ardhjen e Imam Mehdiut[as], ka thënë:*

*"Kur ta shikoni, binduni atij, edhe sikur t'ju duhet të zvarriteni barkas maleve të mbuluara me borë, sepse ai është Mehdiu, Kalifi i Allahut".*

*(Sunen Ibni Maxha)*

*Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar[as] thotë:*

*"Shikoni se po vjen ajo kohë, madje është shumë afër, kur Zoti do ta shquajë shumë këtë Xhemat në botë dhe ky Xhemat do të përhapet në Lindje e në Perëndim, në Veri e në Jug dhe do të jetë po ky Xhemat, që do të njihet me emrin Islam. Këto fjalë nuk janë të njeriut, por janë të Atij Zoti, për të cilin asgjë nuk është e pamundur".*

("*Tuhfa-e-Guladvija*" "*Ruhani Khezain*", vëll. 17, f. 182)

**Shqipëri**

Rr. "Pavarësia"
Mëzez, Tiranë
Kutia postare 8176
darulfalah@gmail.com

**Kontaktoni:**
+355 672168054
+355 662974992
+355 695876901

**Kosovë**

Rr. "Holger Pedersen"
Lagjja e Spitalit,
Prishtinë
amj.kosovo@gmail.com

**Kontaktoni:**
+377 44817813
+381 38558436
Fax: +381 38512408

**www.alislam.al**



Për pyetje rreth Islamit dhe Xhematit Musliman Ahmedia, ju lutemi na kontaktoni në numrin e gjelbërt. Ky komunikim pa pagesë (nga çdo numër fiks apo celular) funksionon çdo ditë të javës nga ora $08^{00}$ - $20^{00}$.

**0800 1889**

**Brochure "Ahmadiyya Muslim Jama'at - A brief Introduction" in Albanian**

*Dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd.*